## KUSH ËSHTË ZOKI POKI DHE, PO DESHTËT TA NJIHNI, KU MUND TA GJENI

*Zoki Poki nuk është cub,*
*s'është as kusar,*
*as indian.*
*Zoki Poki s'është as palaço cirku,*
*as futbollist,*
*as përbindsh me shtatë krerë,*
*as magjistar,*
*as peshk,*
*por, megjithatë, ai ka emër të çuditshëm.*
*Këtë emër ia dha njëfarë Linda.*

*Njëfarë Linda, që është e gjatë deri te gjuri im e që i ka sytë si dy ullinj. (Por mos shpejtoni, do të keni rast ta njihni dhe do t'ju dalë për hunde.)*

*Mirë, pra, kur Zoki Poki nuk është gjëkafshë nga këto që thamë, atëherë ç'është?*

*Që të mos ju trembim, menjëherë po ju themi: kur zgjohet Zoki Poki hap krahët, shtrihet dhe lëshon një — aaaah-ah,*

*kur qesh — oho-ho-ho,*

*kur qan — oooooleleeeee,*

*e kur tallet me ndonjërin — u, u, uaaaa!*

*Po atëhere . . . a nuk është Zoki Poki fëmijë?*

*Po. Kjo është e vërtetë.*

*Që ta përfytyroni më lehtë, e vizatuam!*

*Por s'kemi ç't'ju bëjmë në qoftë se nuk na besoni se ai është pikërisht i këtillë! Më në fund, kur dikush dikend nuk e njeh, mund ta paramendojë si të dojë, mund të thoni. Kjo s'do mend!*

*Prandaj, në qoftë se doni ta njihni Zoki Pokin, më parë do t'ju ftojmë të lexoni tregimet për të e pas kësaj, në qoftë se dëshironi ta takoni, do të duhet të niseni prej asaj që tani më keni kuptuar për të — dhe kërkonie.*

*Ku do ta gjeni?*

*Në qoftë se ju duket i shkathët — kërkonie ndër të shkathëtit;*

*në qoftë se ju duket kryeneç — kërkonie ndër kryeneçët;*

*në qoftë se ju duket shakaxhi — kërkonie ndër shakaxhitë;*

*në qoftë se ju duket guximtar, torollak ose shok i mirë — ndër guximtarë, torollakë,.shokë të mirë.*

*Kërkonie se do ta takoni patjetër.*

*Dhe, mbani mend: nuk duhet të shkoni shumë larg.*

*Pasi, mund të ndodhë që Zoki Poki t'i përngjajë ndonjërit që është afër jush e ndoshta edhe... ty vetë!*

KUR LAHET ZOKI POKI

Kur lahet Zoki Poki tërë ndërtesa çohet në këmbë!

Çohet, po! Ç' menduat ju?

Kur lahet Zoki Poki, koridoret buçasin:

— Frrr, plas, frrr, plas! — sikur balena kur përplaset nëpër valët e oqeanit!

Dhe bërtet:

— Nuk duaaaa, nuk duaaaa! — kujton se dikend e detyrojnë të hidhet nga dritarja!

Eh, ç'mrekulli!

Paramendoni: rrin ai në mes të vaskës plot me shkumbë sapuni si princi i ledhatuar në mes të një deti plot me akullore dhe përhap klithje e këndon këngë të çuditëshme

Por nuk guxon të lëpijë gjë!

Si, e pse nuk guxon?

Nëse guxon, le të provojë, hajde!

Olelee, oleleee!

Ju po talleni e ai është në hall të madh! Nuk jeni për kurrgjë!

Prandaj ai shumë bukur do t'ju tregojë!

Duhet ditur njëherë e përgjithmonë: kur lahet Zoki Poki, në të vërtetë kur patjetër duhet të lahet ... gjithëçka do të lahet edhe rreth e qark tij!

Urdhëri është urdhër!

Duhet të respektohet.

Përndryshe ... Eh!

Kur lahet Zoki Poki, duhet të lahet edhe muri i bardhë rreth e qark vaskës.

Edhe dyshemeja.

Edhe arithi prej kashte!

Edhe daci Figaro! Hëm, por qysh do ta zërë se! ...

Edhe shpuza.

Edhe sapuni.

Edhe ... edhe kush tjetër më?

Edhe — edhe gjyshja — kjo kuptohet më. Ajo do të jetë e lagur si prej shiut të vjeshtës!

Por ç' menduat ju?

Urdhëri është urdhër! Dhe pikë.

Fati ju ka ndihmuar që nuk ju ka hetuar. Sepse ai pikërisht tani është duke u larë, përndryshe nuk do të shpëtonit pa u lagur.

## KUR ËSHTË DIKUSH I SHPEJTË

E kërkojnë Zokin në dhomë — s'është.

E kërkojnë Zokin në dhomën ku fle — s'është.

E kërkojnë Zokin në kuzinë, në qilar, prapë s'është.

E kërkojnë Zokin shkallëve, përpara shtëpisë, në ballkon, në shtëpinë e mikeshës Linda, e ai s'është kurrkundi, kurrkundi.

Ç'ngjau me këtë fëmijë? Të gjithë thërrasin pas Zoki Pokit e Zoki Poki nuk përgjigjet. Ah ç'fëmijë!

Por asnjërit nuk i bie ndërmend e vërteta.

Pasi, derisa e kërkojnë në kuzinë, Zoki ndodhet në dhomën ku flen.

Kur shkojnë në dhomën që flen — ai është në qilar.

Kur shkonë në qilar — ai është në ballkon.

Kur vijnë në ballkon, — ai është te Linda.

Kur vijnë te Linda — ai është para ndërtesës.

E kur shkojnë para ndërtesës — ai përsëri është lart.

Kjo që shkojnë pas tij duke e thirrur e ai nuk u përgjigjet ngjet vetëm nga se nuk i dëgjon. Kjo nënkuptohet.

Pa dyshim!

Kush është fajtor kur asnjërit nuk i bie ndërmend se Zoki Poki është i shpejtë dhe s'e mbërrin dot njeri kur don të mëshihet diku!

## SI NUMËRON ZOKI POKI

Filloi Zoki të mësojë të numërojë. Ia treguan numrat deri në dhjetë, e ai i përsëriti tërë ditën. Të gjithë menduan se i mësoi.

Në mbrëmje erdhën mysafirë dhe i prunë Zokit një qese me karamele.

— E, — tha gjyshja, — ju nuk dini: Zoki din të numërojë deri më dhjetë!

— Të shohim, — thanë mysafirët, — në qoftë se din le t'i numërojë karamelet që ia prumë.

— Ih, kjo është punë e lehtë, — tha Zoki, — shikoni!

I derdhi karamelet përpara dhe filloi.

— Një karamele, — tha Zoki dhe e ndau karamelen në një anë, — dy karamele ... Tri karamele ...

— Bravo, bravo! — thanë mysafirët.

— Tri karamele ... përsëriti Zoki, dhe ç'i ngjau? Ai heshti dhe nuk mundte të numërojë më tutje.

E ëma i ndihmonte:

— Ka ... ka ...

— Katër! — tha Zoki me trimëri dhe duke u mburrë: — Katër! E dija unë, katër!

— Vazhdo më tutje! — i thanë mysafirët. Zoki përsëri ngeci.

— Pe ... pe ... — përsëri i ndihmonte e ëma, e ai gojëhapur e shikonte t'ëmën duke u përpjekur t'ia qëllojë mendimin.

— Pe ...? — ia filloi dhe i ra në fije: — Pesë! Pesë, pesë, pesë!

— Më tutje, më tutje! — vazhduan mysafirët.

Mirëpo Zoki Poki e rrotullon karamelen ndër duar, shikon nënën, bën do lëvizje dhe kurrsesi t'i kujtohet numri që vjen pas pesës.

Dhe pa pritur e pa kujtuar e shtiu karamelen në gojë.

— Kjo s'është për të numëruar, — tha — s'është e mirë.

— Mandej as kjo s'është e mirë, — tha Zoki për karamelen tjetër. — Ih, ç'karamele më paskeni prurë!

Mysafirët e shikonin dhe buzëqeshnin.

— A thua të gjitha karamelet nuk janë për t'u numëruar? — pyeti një plak.

— Pritni pak. Së pari duhet t'i provoj, — ia ktheu Zoki pa u habitur, — mandej do t'ju them a janë për t'u numëruar.

Dhe njerën pas tjetrës, Zoki i shtinte në gojë.

Në fund bërtiti i habitur:

— O, po s'mbetën më karamele për t'u numëruar!

*Nuk do të ishte Zoki Poki në këtë mes, sikur të mos ishte kjo Linda. Linda, që është e gjatë deri te gjuri im e që i ka sytë si dy ullinj.*

*Nuk do të ishte Zoki Poki, por do të ishte një fëmijë me emër të rëndomtë — Zoran.*

*Kur u takuan për të parën herë, Linda i tha:*

*— Si të quajnë?*

*Ai i tha: Zoran!*

*— Jo, — i tha ajo, — ti je Zoki.*

*— Pse Zoki?*

*— Ashtu, shkurt. Kështu është më mirë. Ti je Zoki . . . Poki . . . Pajtohesh?*

*— Pajtohem, — iu përgjegj ai pak si i befasuar, por edhe i gëzuar nga se fitoi emër të ri. Dhe tha me zë të lartë:*

*— Zoki Poki. Po.*

*— A sheh se po të pëlqen? Këtë tani e ke emër!*

*Dhe me të vërtetë ky qe emër.*

*Prej asaj dite Zorani i vogël sikur u bë i madh e i rëndësishëm. Nuk lejoi më pas këtij rasti ta thërrasin me emrin e mëparshëm.*

*E Linda, që jetonte një kat më posht, iu bë mikesha më e mirë.*

## ME SE MUND TË BLIHET TËRE BOTA

Në njerën dorë Zoki i shtrëngon dy dinarët e në dorën tjetër e mban Lindën.

— Ç'dëshiron të të blej, Lindë? Kam shumë të holla, — thot ai. — Ç'ka s'kisha për të bërë për mikeshën time!

— Dua kordelë, — thotë Linda. — Edhe të kuqe, edhe të bardhë, edhe të verdhë, edhe të kaltërt, edhe . . .

— S'ka kordelë t'atillë, — thotë Zoki.

— Ka!

— S'ka. Unë dij më tepër se ti.

— Ti s'din kurrgjë, — thotë Linda. — Dhe nuk di të më blesh.

— Kërko diçka tjetër, — thotë Zoki, — do të blej menjëherë.

— Dua gomë. Edhe të kuqe, edhe të verdhë, edhe të bardhë, edhe të gjelbërt.

— Eh, eh, s'ka as gomë të atillë.

— Ka!

— S'ka. Kërko diçka tjetër.

— Dua një vezë të gjelbërt, dhe të kuqe . . .

— Prapë edhe të gjelbërt, edhe të kuqe, edhe të kaltërt? S'ka! Kërko diçka tjetër!

Linda u idhërua, por prapë tha:

— Dua diçka të gjelbërt, të kaltërt, të bardhë, të verdhë . . . Këtë dua.

— Mirë, po këto nuk mund të blehen, — thotë Zoki, — ç'dëshiron ti në të vërtetë?

— Dëshiroj gjithëçka, — thotë Linda, — gjithëçka, gjithëçka që është e gjelbërt, e kaltërt, e bardhë, e verdhë ... — dhe sa s'ia filloi të qarit.

— Si gjithëçka, gjithëçka? — Gjithëçka që fluturon, gjithëçka që ec, gjithëçka që jeton? Tërë botën?

— Po, — thotë Linda, — tërë botën e gjelbërt, të kuqe, të verdhë, të kaltërt ...

Zokit më në fund i ra diçka në mend.

Shkojmë në një dyqan. Zoki zgjat dy dinarët dhe i thotë:

— Xhaxha, dua të blej tërë botën për Lindën.

— Si? — pyet shitësi.

— Tërë botën e verdhë, të kaltërt, të gjelbërt, të kuqe ... — thotë Linda.

— Do të qajë ajo po s'ia bleva, — spjegon Zoki.

— Mirë, — u thotë shitësi dhe i mbështjell diçka në një letër. — Qe!

Të dy dolën nga dyqani.

Në letër kishte dy karamele lara-lara. Linda aspak s'u befasua. E kapi menjëherë njerën dhe e futi në gojë. Atë tjetrën e mori Zoki.

Të dy tani lëpiheshin dhe ëmbëlsoheshin me karamelet. Më në fund Linda tha:

— Bobo, Zoki, sa e ëmbël që qenka bota? A ta kafshoj një herë?

## PSE NA DUHET TAVOLINA

Linda shkon në kopshtore e Zoki Poki, pasi e ka gjyshen që e ruan, rri në shtëpi.

Por tani është i dëshpëruar pa Lindën. Ai s'din as të luajë kur nuk është Linda.

Një ditë Linda e mori Zokin në kopshtoren e saj. Edukatorja i priti mirë, por u habit kur e pa vocrrakun e ri. Linda i spjegoi:

— Ky është Zoki, edukatore, Zoki Poki. A bën të rrijë sot tek ne?

— Mirë, Linda, le të jetë mysafiri yt, — u pajtua edukatorja.

Mirëpo kur hynë në salonin e madh me tavolina e karrika dhe kur u ulën të gjithë fëmijët nëpër karriket e veta, ra në sy se Zoki s'ka ku të ulet.

— Eh, Zoki, Zoki, po ku të të vemë ty tani? — tha edukatorja.

Të gjithë vështruan rreth e qark, por vend nuk kishte kurrkundi. Në fund e ulën mbi tavolinë dhe aty ndejti gjatë gjithë kohës që tregoi tregimin e bukur edukatorja. Pas kësaj të gjithë dualën jashtë dhe filluan të këndojnë dhe të luajnë. Kur hynë përsëri, Zoki zuri vendin e mëparshëm.

Kjo gjë Zokit i pëlqeu shumë.

Dhe kur u kthye pasdreke në shtëpi, pa e çveshur kapotin, hypi mbi karrike dhe u ul — pup — mbi tavolinë!

— Zoki, ç'bën kështu? — i thotë gjyshja, — zbrit!

— Zbrit, — i thot edhe Linda.

Mirëpo Zoki nuk zbret.

— Zoki! A dëgjove se ç'të thashë, — përsëriti gjyshja me zë të prerë.

— Dëgjova, — tha Zoki, — por nuk zbres. — Dëshiroj që edhe këtu të jetë si në kopshtore.

— Këtu ka karrike, — thotë Linda. — Zbrit, Zoki Poki!

— Po, Zoki, — i thot gjyshja, — mbi tavolinë hahet bukë e mbi karrike ulemi.

— E unë mbi tavolinë do të rri e mbi karrike do të ha bukë.

— Mirë, — tha gjyshja dhe heshti e kur i kërkoi Zoki të hajë, pjatën me gjellë ia la mbi karrike.

Zoki shikon: Linda po han si duhet, e ai duhet të ulet që nga tavolina deri te karrikja dhe nuk mund ta njomë kafshatën. Është i urët, më i urët se kurrë, por inati nuk e len të zbresë nga tavolina.

Dhe ç'të bëjë?

Më lehtë e ka të qajë. Dhe Zoki ia plasi vajit ashtu gjatë e gjatë e me dënesje.

Atëhere i vijnë i ati dhe e ëma nga puna.

— Ç'ke që qan, mor bir? — pyesin të dy të habitur e plot kujdes.

— Oleleeee! — tani Zoki qan edhe më fort, — Gjyshja nuk më len të zbres nga ta-vo-li-naaa! Më detyron të ha mbi teee. Oleleeee. Oleleeee!

*Bashkë me Zoki Pokin jeton edhe një Figaro.*

*Ai pothuajse është i dëgjuar aq sa është i dëgjuar edhe berberi i operës »Berberi i Seviljes«, por për fat të keq, Figaro ynë s'ka kurrfarë lidhje me operën.*

*Eh, sikur pak të dinte të punojë me gërshërët, të paktën flokët e Zokit do të ishin më të rregullta.*

*Por, jo. Ndoshta më mirë që s'din.*

*Pasi, lelee! Kush e din se ç'do të ngjante në shtëpinë e Zoki Pokit, në qoftë se Figaro ynë do të dinte të mbajë gërshërët!*

*Ja pse po ju them këto fjalë. Shikonie!*

Daci i Zokit është i trashë dhe i ngjan topit të madh të plazhës. Mirëpo edhepse të gjithë e dinë se është i atillë, asnjëri nuk din të thotë se si e fitoi emrin që e ka e që nuk ka kurrfarë lidhje me topin e madh të plazhës.

Më në fund, për një dac a ka ndonjë rëndësi emri? Ai, në të vërtetë, është i njohur e i famshëm dhe të famshëmve u takojnë emra të rëndësishëm. Mirëpo, Figaro ishte nga ata që nuk ia vinte veshin këtyre. Ai kishte të vetmen dëshirë, të luajë — të luaje, të ngacmojë.

Po, dorën në zemër, shumë ia kishte ënda të ngacmojë.

Për shembull, shumë kishte dëshirë të lëvaret për fundin e gjatë e të rrudhur të gjyshes, ose ta rrotullojë llullën e babait nënë shtrat edhepse ai idhërohej shumë; ose të kërcejë mbi ombrellën e bukur të nënës! Pse habiteni? Njëherë ngjau kështu: duke kërcyer që nga musandra, mbi të kur nëna e kishte lënë të hapur që të thahet nga shiu, Figaro me thonjt e tij e çau ombrellën prej mëndafshi. A dëgjuat! E ç'bën ai bashkë me Zokin, nuk mund të përshkruhet, s'ta merr mendja fare.

Don, ai, që ashtu ta vejë shputën e ndyrë mbi çdo vizatim të tij të ri që të duket si vulë; don të lëpijë çdo gotë me qumësht që duhet Zoki ta pijë — por

nuk e len se! Don ta futë kryet në këpucën e Zokit, dhe ashtu me te si i marrë të endet nëpër shtëpi.

Dhe ç'jo tjetër!

Mirëpo, si duket — më fort ia ka ënda të luajë me miza. Sa sheh mizë harron edhe vetëvehten. Vrapon pas edhe mbi musandër edhe mbi koftorin e nxehtë. Bën vaki që për një mizë të gjendet i lëvarur dhe për luster. Si e bën këtë — asnjeri nuk e din. Këcimet e tia janë mrrekulli e vërtetë.

Pasi të gjithë flasin për të, e lëvdërojnë, i përshkruajnë ngjarjet e tija të tepëruara, e shajnë, e shqelmojnë, tërë ditën e qortojnë —, vetëm emri i tij dëgjohet, fama e Figaros çdo ditë shtohet.

Tani më çdo fëmijë e lagjes din për të.

Por, nuk mund të thuhet se të gjithë e duan aqë sa e mbajnë nëpër gojë. Për të guximshmit gëzohemi, por a i duam, kjo është punë tjetër.

E pardje nëpër rrugë u dëgjuan fjalë: Figaro ... pësh ... pësh ... I mjeri Figaro! ... Pësh ... pësh ... merrni me mend — Figaro!

Dikujt i vinte keq, dikush e përqeshte, — ashtu ngjet kurdoherë. Por ja se ç'ndodhi:

Nëpër dritaren e dhomës hyri një grerëzë. Me ushtimën që lëshonte shqetësonte çdokend.

Figaro i ngriti veshët pisk përpjetë dhe — fiu! pas. Grerëza në dritare, — ai përmbi perdet, ajo në tavan, — ai mbi musandër, ajo mbi shtrat e ai ... nënë shtrat, mandej ajo te dera e ai mbi tavolinë me dhëmbë të shtangur! Në atë çast grerëza fluturoi drejt e para këmbëve të tia, e Figaro i habitur — pup! — E paloi me turirin.

Ç'ngjau më vonë?

Figaro klithi dhe hyri nënë shtrat e grerëza mbeti pa frymë, në vendin e saj.

Mirëpo, Figaro, s'dukej më për mejdani. Tërë ditën mbeti nënë shtrat edhe pas lutjeve të shumta të Zokit.

Në mbrëmje vonë, kur e qiti turirin duke hingëlluar dhimbshëm — të gjithë mbetën gojëhapur: A thua ky është Figaro!

Sytë i kishte gati të mbyllur hundën si patlixhan. Figaro krenar vetëm bishtin e lëvizte duke kërkuar mëshirë.

Gjyshja e mori në pëqi dhe filloi t'i vejë peceta të ftohta në vendin e kafshuar.

Dhe, si thuhet ndokush kur digjet prej qumështit i fryn edhe dhalltit, Figaro filloi të ikë edhe prej mizave! Kjo kurrsesi s'duhej t'i ngjajë një daci të famshëm si ai. Por . . .

Dhe kur ky lajm mori rrugën ashtu duke përshpëritur, trimëria e Figaros filloi të zbehet. Pësh . . . pësh . . . a dëgjuat se ç'i ngjau Figaros? . . . Pësh . . . pësh . . .

## NË RRUGË

Sot Linda dhe Zoki Poki s'kanë ç'të bëjnë. Ecin ashtu rretheqark shtëpisë së tyre, e Zoki ndër duar ka një copë qymyr të zi.

— Vizatoe Figaron! — i thotë Linda.

Zoki këthehet kah muri dhe fillon të vizatojë. Ai shumë gjëra vizaton bukur, e sidomos Figaron don ta bëjë shumë të bukur.

— Vizato edhe një eshtër! — propozon Linda. — Le ta lëpijë.

Zoki vizatoi edhe eshtrën.

Mandej përsëri shetitnin rretheqark ndërtesës.

— Vizato një pulëzë! — i thotë Linda e Zoki Poki përsëri vizaton. — Tani vizato edhe një zogëzë!

Kështu edhe pulëza edhe zogëza mbetën në mur, e Zoki dhe Linda vazhdojnë shetitjen.

— Hajde tani dhe vizato rrathë, rrathë ... shumë rrathë.

Zoki përsëri i këthehet murit me qymyrin e tij dhe vizaton shumë, shumë rrathë.

— E tani vizato një shkop të madh, të madh, eeee deri atjeeee të madh!

Zoki e përqëndroi qymurin në mur dhe filloi të vrapojë, e në sipërfaqen e murit mbet vija e gjatë — shumë e gjatë. Ky qe shkopi i madh i vizatuar që kërkoi Linda.

Mirëpo diku në fund të murit Zoki mbeti pa qymyr në dorë. U shpenzua.

Në atë çast dha ballë një burrë plak.

— Ç'është kjo? — i pyeti ai vocrrakët.

— Cila? — habitet Linda.

— A është kjo ndërtesa e juaj?

— E jona, — tha Zoki dhe ia drejtoi sytë i habitur. — Unë banoj në katin e katërt e Linda një kat më poshtë.

— Mirë, — tha plaku, — a bën që ndërtesa e juaj të duket kaq e shëmtuar.

— Nuk është e shëmtuar, — thotë Zoki. — Këto janë piktura si në kopshtin e Lindës.

— Turp, turp, — tha plaku, — këto duhen fshirë menjëherë.

— O, jo! — kundërshtoi Zoki dhe e kaploi mundi për një punë që duhej bërë.

— Është e mundur, po, me ujë të ngrohët dhe një pecë.

— Por ne nuk mund ta kryejmë atë punë. Ne . . . jemi të vegjël — thotë Zoki dhe bëhet se është i vocër.

— Mirë, pra, do t'ju tërheqi veshët që të rriteni.

— Jo! — ndërhyri Linda. — Unë do t'i fshi, xhaxhi, unë, u përbetohem. Me siguri.

— Ti qënke vocrrake e mirë. — Thotë plaku — kur do ta kryejsh këtë punë?

— Kjo dihet, xhaxhi, kur do të rritem, mos kini dert, a nuk ju dhashë fjalën e nderit!

## KUSH ËSHTË QYQAN

Sot fëmijët e mëdhej të ndërtesës së Zoki Pokit lavdërohen kush prej kujt është më guximtar. Edhe Zoki është në këtë mes. Ai thotë:

— Edhe unë jam guximtar!

Mirëpo ata më të rriturit nuk ia varin veshin.

— Edhe unë jam guximtar — përsëri thotë edhe më me zë Zoki, por edhe i ofenduar.

Përsëri asnjëri nuk ia këtheu kokën. Asnjërit nuk i bëjnë përshtypje fjalët e tija.

— A dëgjuat, — klithi Zoki drejt fëmijëve më të rritur, — edhe unë jam guximtar!

Më të rriturit tani më ia drejtuan shikimet pak si të habitur.

— Kush është guximtar? — habiten.

— Unë! — thotë Zoki.

— Ti je qyqan, o bir i nënës, — thonë më të rriturit. Të njohim ne ty.

— Nuk jam qyqan. Do të shihni.

Mirëpo ata më të rriturit s'e dëgjonin më dhe e shtynin t'i lërë vetëm.

Atë çast rrugës kalonte një autobus, i kuq si albumi i dhomës së punës të të jatit.

I idhëruar e plot mllef, i tronditur dhe i ofenduar Zoki si të kishte fletë vrapoi drejt autobusit.

Dikush klithi thellë. U dëgjua një kërcëllimë e tmerrshme e frerave. Këta më të rriturit shikojnë pas dhe tronditen.

Përpara rrotave të para të autobusit të madh e të kuq qëndronte një fëmijë. I madh aqë sa ata, i shtangur dhe i zverdhur si limoni i pjekur. Ai ishte Zoki i trembur.

Tani më e kuptoi se ç'bëri. Këmbët i dridhen purtekë e koka daulle. Çdo gjë i vjen vërdallë. Edhepse autobusi qëndroi dhe nuk eci, ai me dëshirën më

të madhe kishte për të kapërcyer para autobusit të madh e të rëndë, por nuk i mbeti fuqi.

Shoferi, i zverdhur si ai, e fshin djersën nga balli dhe e thërret Zokin!

Por ai asnjë hap. Shikon udhëtarët që e vërenin nga dritaret, ashtu të trembur e zemra i rreh me hov të madh. Autobusët tjerë i kanë lëshuar buriat e ai ende s'din ç'të bëjë.

Atëhere shoferi zbriti nga kabina, e kapi Zokin për veshi dhe e tërhoqi deri te trotuari.

Ata më të rriturit menjeherë erdhën dhe e rrethuan.

Tani më i vinte fuqia.

Mendonte: »Ububu, ç'tmerr i madh! Asnjëherë më. . . . asnjëherë!«

E përpara më të mëdhenjve parakalonte si të kishte fituar dekoratën e trimërisë dhe kur filloi t'i këthehet edhe ngjyra në fytyrë, tha:

— A e patë . . . a e patë se kush është qyqan? Shoferi! S'pati guxim . . . të më shkelë . . . !

## KUR ZOKI POKI ISHTE NË PARK

Pasi u këthye Zoki nga parku e pyetën:

— Ç'pe atje, Zoki?

Zoki, duke e pritur gjatë kohë këtë pyetje, qëndroi. Ai e dinte se fëmijët shpeshherë i pyetnin, në

mënyrë që t'i mësojnë sa më tepër të shohin rreth e qark vehtes.

Kështu vepruan edhe me Zokin.

Dhe Zoki, si Zoki, ishte i gatshëm për çdo gjë, e që t'u shkaktojë atmosferë të këndëshme, atyreve që ishin në moshën më të rritur, filloi të renditë si prej topi:

— Pashë një xhaxha! Ububu sa qesharak që ishte! S'kishte punë tjetër e me një tel i shponte letrat që i lëshonin për toke. Mandej i shtinte në një kosh që t'i çojë në shtëpi.

Të rriturit qeshën, por prapë vazhduan ta pyesin:

— Po tjetër ç'pe?

— Një nënë e një fëmijë, qëndronin në një dërrasë të gjatë dhe luhateshin ...

— Në fushën e lojnave?

— Po. Dhe sa nënë e keqe që ishte! Ajo qëndronte në njërën anë e fëmija në anën tjetër të dërrasës. Kur binte fëmija deri në tokë, ajo bënte diçka dhe e çonte përpjetë. E fëmija e shkrete nuk guxonte as të qajë. Vetëm ta kishit parë.

— O, ho, ho, — thanë këta dhe përsëri qeshën.

— Po ç'pashë diçka tjetër se!

— Ç'pe, na thuaj?

— Pashë se si një bebush e ruante gjyshin afër karrocës së vet. Gjyshi kotej e bebushi lëvizte duart që t'ia përzente mizat përpara hundës.

— O, ho, ho — thanë përsëri të rriturit dhe përsëri qeshën.

— Mandej pashë se si një fëmijë i madh luante mbi bar. Roja e pa, vrapoi pas dhe i tha: »Eja të ta mas shpinën, o i paedukuar!« Mirëpo fëmija iku.

Kur i dëgjuan këto fjalë, të rriturit përsëri qeshën.

E Zoki gëzohet tepër kur dikush qesh nga kënaqësia, por kur e përqeshin nuk i vjen mirë.

Prandaj tha:

— Pasi qeshni për çdo gjë që po ju tregoj, s'kam se ç' t'ju tregoj, më!

Përplasi këmbën dhe doli.

## TREGIMI PËR GJELIN E DËSHPRUAR

E dini më se Zoki Poki jeton në ndërtesën me shumë kate, në qendër të qytetit. Pasi përpara dhe pas saj nuk ka oborr, prindërit e tij ruajnë një gjel në tavan. Kjo, sigurisht është e ndaluar, por gjeli është aqë i bukur dhe aqë i madh, sa që asnjërit nuk i thotë zemra ta therrin.

Çdo mëngjes Zoki dhe gjyshja e ushqejnë gjelin.

Kur vijnë ata në tavan, gjeli gjithënjë rri gaditu në një kënd dhe as që lëviz. Qëndron ashtu në një vend dhe herë pas here shikon Zokin me sytë e tij kureshtarë.

— Gjyshe, — pyet Zoki plot kurreshtje, — ç'ngjet me këtë gjel?

— Është i dëshpëruar, — i thotë gjyshja. — Prandaj është i atillë!

— Po pse është i dëshpëruar?

— Si pse, Zoki! Cili gjel s'do të kishte dashur të bredhë nëpër obor? Ai jeton në tavan!

Zoki mendon: shumë keq është kur dikush është i dëshpëruar. Ç'duhet bërë me këtë gjel? Ta lëshojmë, vetëm pak aty në rrugë, për shembull ... Ç'do të bëhej? Hëm!

Kur zbritën poshtë në banesë, Zoki u përvodh dhe ashtu pa e parë njeri hypi në tavan dhe filloi ta ndjekë gjelin nëpër shkallë.

.Gjeli në fillim, si dukej, ishte i befasuar, por më vonë veproi sikur kuptonte diçka dhe vrapimthi zbriste shkallëve.

Në kthesat i zgjeronte fletët si aeroplani, duke këcyer e duke piskëlluar me tërë fuqinë që kishte. Zoki vraponte pas, rrëzohej, çohej dhe bërtiste.

Hapen dyert e banesave. Dalin banorët e shtëpisë së madhe dhe kur e shikojnë gjelin, mendojnë se duhet kapur.

Të gjithë vrapojnë pas gjelit e ai, tani i trembur, edhe më shpejt del në rrugë.

Rruga e habiti. Qendroi pak, shikoi rretheqark dhe çdo gjë fillon të hetojë. Duket se është i trembur dhe i lumtur.

Edhe Zoki është edhe i trembur edhe i lumtur. Ky as që mendon se ç'fatkeqësi mund të shkaktojë gjeli në rrugë.

— Gjyshe, — lutet ai, — mos e kapni, mos e kapni!

Por asnjeri nuk dëgjon Zokin dhe ai fillon të qajë.

Kalon një kamion dhe përpak gjeli i bukur do të gjendej nën rrotat e tia. Pas kamionit vrapojnë dy vetura dhe një autobus, mandej motoçiklistë me vintjaga të fryra. Gjeli humbi kokën, vrapon, klith, i hap fletët dhe shkon prej njërit në tjetrin trotuar. Njerëzit, që vraponin pas tij për ta kapur, edhe më fort e tmerruan. Por, sa të ikë prej tyre qe rrotat e autobusit, ose këmbët e ndonjë këmbësori, ose ndonjë karrocë për fëmijë. Ah, ç'tollovi!

U ndal qarkullimi i automjeteve.

Vjen milici i trafikut dhe gjyshja duhet të paguajë gjobë. Nëpër qytete shpezët shtëpiake nuk guxojnë të enden nëpër rrugë dhe kjo duhet ditur dhe duhet rrespektuar. Por a thua e ka dijtur këtë gjë Zoki dhe gjeli i tij i bukur?

Gjeli, pra, përsëri duhet të kthehet në tavan.

Por nga kjo ngjarje gjeli sikur ndryshoi. Zokit iu duk se ai u bind që edhe këtu ka miq. Përndryshe pse kishte për të vrapuar aqë me qejf drejt Zokit kur për çdo mëngjes shkon dhe zgjat kryet te dera e tavanit?

Gjeli i madh dhe i bukur nuk është më i dëshpëruar.

A ngjau kjo nga miqësia e Zokit ose nga ajo që kuptoi se nëpër qytetet e mëdha është më mirë të jesh në tavan se sa në rrugë?

## MYSAFIRI NGA FSHATI

Te Zoki erdhi një mysafir. Një vocrrak nga një fshat i largët, fëmijë e mikut të babait të tij. Quhej Tole.

Dhe ky Tole gjithënjë heshtte.

Ulet në karrike, i palon duart njerën përmbi tjetrën dhe e shikon qilimin me lara. E Zokin e kaplon mërzia. Don që të mos heshtë. Pasi s'din ç'të bëjë, përmblidhet disi dhe thotë:

— Juve në fshat s'keni ndërtesa të larta, a po?

— S'kemi, — pëshpëriti Tole, sikur të ishte ai fajtor për këtë gjë!

— S'keni as kinema.

— S'kemi.

— As teatër, as cirk, as rrugë të gjëra, as trotuare, s'keni as asansorë, as dyqane të mëdha, as autobusë, as . . .

— S'kemi, — mezi u përgjegj Tole.

— S'keni as shporet elektriku, as terasa, as oxhaqe të larta . . .

— S'kemi . . .

— Po ç'keni juve atje, atëhere?

Dhe Zoki Poki mendoi se doli fitimtar.

Tole e ngriti kokën përpjetë dhe filloi të mendojë.

— Po . . . kemi . . . kemi oborr. E ju, a keni oborr?

Zoki filloi ta kruajë kokën.

— Oborr, vërtet s'kemi ... Dhe gjelin e ruajmë në tavan.

Tole filloi të trimërohet.

— A keni ... fushë?

— S'kemi, — thotë tani Zoki!

— Qe, a sheh! Ku ju rriten mollat, dardhat, rrushi? Në terasë?

Zoki idhërohet.

— Mirë, pra, mirë. Po tjetër çka s'kemi?

— S'keni as lopë, — thotë Tole, — as buaj, as mulli ... As përrua, më thuaj?

— E, s'kemi, — pranon Zoki. — Por më me asgjë nuk mund të lëvdohesh.

Mirëpo Tole tani sa ia filloi.

— Kemi, si jo! Po a keni juve male, — më thuaj?

— Mal? — habitet Zoki. — Kush mund të ketë mal?

— Ne kemi! Afër shtëpisë sonë shtrihet mali.

— Shiko, shiko, — pëshpëriti Zoki dhe heshti.

Në atë çast hyn gjyshja me duar plot brumë.

— Eh, — tha ajo, — s'kemi korent. Do të na ngelë peta pa pjekur.

— Ne në fshat kemi saç — tha Tole, — kemi furrë, e juve shporet elektriku.

Mendoi Zoki, mendoi dhe ju bë e qartë.

— Po çka, — thotë ai, — ata kanë atë që nuk kemi ne, e ne kemi, pra, atë që s'kanë ata. Po kjo është gjë e mrekulluar!

Nga ky mendim shumë shpejt i kaloi idhërimi dhe fytyra e tij u bë e gëzuar ndaj mysafirit nga fshati.

*Shumë herë deri më tani dëgjuat për gjyshen e Zoki Pokit.*

*Por besoj se nuk e dinit këtë:*

*— se ajo është gjyshja më e bukur në botë;*

*— se ajo është gjyshja më e këndëshme në botë.*

*— se ajo është gjyshja më e mirë në botë;*

*Ndoshta do të thoni: »Ih, gjyshe si gjyshe! Me syza e me dy dhëmbë!«*

*Mirë!*

*Shikonie mirë dhe mbanie në mend: asnjë fjalë të keqe për të, para Zoki Pokit!*

*Do t'ju shpartallojë si me bombë!*

*Do deshtët, provoni!*

## KUR IDHËROHET GJYSHJA

Njëherë gjyshja iu idhërua Zokit. Tani nuk më kujtohet se pse, por i tha: »Turp të kesh, Zoki, nuk flasi më me ty!«

Mirëpo me cilin do të flasë Zoki në qoftë se nuk flet me gjyshen. Në shtëpi më s'ka njeri. Babai dhe nëna janë në punë e Linda në kopshtore.

Ai u mendua:

— Por, në qoftë se të bëj të qeshish, edhe atëhere nuk do të flasish me mua?

— Jo, — i tha gjyshja, — dhe nuk mund të më bëjsh të qeshi.

Zoki e mori vazën, e vuri mbi krye dhe tha:

— Shikomë, gjyshe, a nuk dukem qesharak?

Gjyshja e pa dhe nuk qeshi.

*Zoki mori mashën dhe e nxiu fytyrën, me karminin e mëmës vizatoi një palë mustaqe të përdredhura përpjetë.*

Gjyshja prapë nuk qeshi.

Mandej Zoki shkoi në banjo, mori furçën e merimangave, e vuri nën sqetull dhe filloi të ecë hijerëndë nëpër dhomë.

Mirëpo gjyshja as që ia vari veshin dhe as që kishte diçka që ta bëjë të qeshë.

Zoki tha:

— Shtraki, buki, kiki, bum!

Mirëpo as kjo nuk e bëri efektin e dëshiruar.

Zokit më nuk i binte ndër mend ç'të bëjë. Piu një gotë ujë, e tërhoqi Figaron për bishti, shikoi kah dritarja, vizatoi një njeri me shtatë këmbë, por më kot! Pa gjyshen ndihej tepër i vetmuar.

Më në fund vendosi:

Mori një enë me ujë nga tavolina, i mbylli sytë dhe e derdhi mbi kokë.

Uji u përplas në dysheme e gjyshja këceu e idhëruar:

— Ti i pandëgjueshëm, ti i prapët, a s'e din se do të rrahi aqë sa do ta mbajsh mend gjatë kohë?

Mirëpo Zoki u gëzua dhe ishte i gatshëm për çdo gjë.

— Ani, gjyshe, ani, s'ka gjë! Rrihmë, rrihmë mirë, mirë! Vetëm, të lutem, mos më thuaj se nuk flasish me mua! Nuk mund të duroj dot pa folur me ty . . .

## BRENGA E ZOKIT

— Gjyshe, — pyeti njëherë Zoki, — kur do të martohem unë?

Gjyshja në fillim u habit nga kjo pyetje, por më vonë iu përgjegj:

— Kur do të rritesh, Zoki.

Për Zokin kjo ishte e pakuptueshme. Ai qëkur mendon se është i rritur e të tjerët nuk ia pranojnë.

— Ç'thua, a s'qenkam rritur akoma! — pyeti ai për çdo rast.

— Ti duhet të rritesh edhe pak. Mandej duhet të duash ndonjë.

— Si të dua?

— Ashtu si më don, për shembull, mua.

— Vetëm kaqë?

— Vetëm aqë, Zoki.

— Atëhere unë do të martohem me ty, gjyshe... Vetëm ti do të më tregosh kur do të jem i rritur?

## SUPA E NXEHTË

Njëqind herë i kam thënë Zokit se supa e nxehtë nuk duhet të hahet menjëherë, sepse të prishen dhëmbët. Dhe Zoki njëqind herë thotë!

— Duhet të hahet!

Njëqind herë i kam thënë Zokit se supën nuk duhet ta lërë të ftohet e mandej të ftohët ta hajë.

E Zoki gjithënjë thotë:

— Mundet!

Sot nuk i tha kurrkush kurrgjë për supën Zokit.

Prandaj, posa ia mbushën pjatën, ai drejt e në gojë — dhe u përvlua.

I ati, duke u shtirë se nuk e sheh, tha:

— Sot supa qenka shumë e nxehtë!

— Nuk është e nxehtë, — tha Zoki.

— Po pse nuk han?

— Ashtu.

— Sot, ah, — tha nëna, — supa disi na qenka ftohur, a po jo Zoki?

— Jo, — tha Zoki.

— Po e ftohtë është, — tha me këmbëngulje e ëma. — Shikoe!

— Nuk është, nënë, kur të them unë, nuk është, — thirri Zoki.

— Por unë përsëri të them se është e ftohtë!

— E unë të them se është e nxehtë!

— E nxehtë? — u habit edhe gjyshja që ai priste t'i ndihmojë. — E nxehtë po thua? Pih! Këtë gjë nuk mund ta vërtetosh.

— Mundem!

— Nuk mundesh!

— E, mundem, kur ju them, — klithi Zoki dhe e nxorri gjuhën e kuqe. — Qe!

— Mirë, pra, — qeshi gjyshja, — Zoki ynë tani më din se ç'është supë e nxehtë.

## LOJA

Erdhi dimëri dhe ra bora e parë. Jashtë çdo gjë ngriu.

Gjyshja e veshi mirë e mirë Zoki Pokin, ia vuri edhe kapuçin në krye dhe e dërgoi të luajë me fëmijët përpara ndërtesës.

Mirëpo asnjëri prej fëmijëve nuk e pranonte në lojë, pasi as ai e as Linda nuk dinin donjë lojë që ta luajnë si duhet.

Kjo gjë e idhëroi Zokin. E thirri Lindën dhe i tha:

— Eja Linda të luajmë ne të dy diçka!

— Po çka? — filloi të mendojë Linda, aqë sa filloi t'i rrotullojë edhe sytë nga të menduarit.

— E di unë. Do të bëj njeri të vërtetë e jo dardalec.

Zoki mori një grusht borë, e shtrëngoi mirë dhe e la në tokë. Mbi te rregulloi një guralec të kuq që e rrëmoi aty në borë.

— Shiko, — tha — njeri! Mos kundërshto, guraleci është koka.

Linda e shikon »njeriun« nga të gjitha anët. — Aha, ky është njeri. Prit se do të bëj edhe unë një.

— Ç'do të bësh?

— Njeri!

— S'mundet! Unë e bëra njeriun!

— Mirë, por do të bëj edhe unë. Pse jo, kur mundem!

— Nuk guxon. I yti nuk do jetë i mirë.

— Do të jetë, Zoki!

— Jo. Unë e bëra i pari njeriun dhe ai është më i miri.

Dhe po të mos lëshonte pe Linda, do të ziheshin.

— Mirë, — tha ajo — po, a të bëj një shporet, Zoki? A bën?

— Po! Shporet mundesh.

— Po tenxhere?

— Edhe tenxhere mundesh.

— Do të ziejmë gjellë për drekë. A bën?

— Bën! Po për kë?

— Po për kë bëjnë gjellë nënat tona? Për ne! E ne do të ziejmë, pra, për dacin dhe gjelin tënd.

— Mirë.

Tani Linda mori një grusht me borë, e shtypi dhe e vuri për toke. Ky është shporeti. Prej një grushti tjetër më të vogël me një vrimë në mes, që të dallohet nga shporeti, bëri tenxherenë.

— Tani të blejmë diçka për drekë, — thotë Zoki.

Shkon pas shtëpisë dhe kthehet plot me karthia të ngrira dhe disa guraleca.

— Drekë e mirë, besa, do të bëhet! — bërtet Linda që të dëgjojnë fëmijët tjerë. — Ka për t'u bërë menjëherë, Zoki, menjëherë.

Ajo filloi të rrotullojë me një shkop tenxherenë. Kjo lojë i mblodhi edhe fëmijët tjerë.

— Ç'bën Linda? — e pyesin tani ata.

— Bën drekë! — përgjigjet kryelartë Zoki.

— Oho, ho! — qeshin fëmijët. — Ç'drekë është kjo?

— Mish karthie e groshë guraleci, — thotë me seriozitet Linda.

— Oho, ho! Po supë a do të ketë?

— Po, po!

— Po supa prej se do të jetë? — qeshin fëmijët.

— Prej eshtrash ... prej eshtrash akulli!

— Oho, ho, — kapen për stomaku fëmijët. — Sigurisht ka edhe sallatë?

— Ka! — mburret Linda. — Sallatën e kemi... sallatën e kemi prej bore. A po jo, Zoki?

— Po ëmbëlsirat? Ku i keni ëmbëlsirat? Oho, ho!

— Edhe ëmbëlsira kemi! — tani Linda idhërohet: — Pëlcitni ,edhe ëmbëlsira kemi!

Edhe Zoki thotë: — Pëlcitni!

— Po prej se do të jenë ëmbëlsirat? — vazhdimisht po i gërgasin fëmijët.

— Prej... prej... — fillon Linda e idhëruar, por nuk mund të kujtohet. Sa s'ia plasi vajit kur tha:

— Ëmbëlsirat i kemi bërë prej kurrgjëje!

E Zoki i vrëntuar shtoi:

— Dhe për ju s'ka! Ëmbëlsirat e hangrëm.

*Zoki Poki ka shumë lodra:*
*edhe tren elektriku,*
*edhe aeroplan,*
*edhe veturë,*
*edhe biçikletë,*
*edhe traktor,*
*edhe eskalator,*
*edhe topa,*
*edhe buria.*

*Por lodrën më të dashur e ka Arushanin prej kashte.*

*Pasi Arushanin prej kashte mund ta marrë në shtrat, me të mund të flasë, mund t'i vizatojë lotë dhe mustaqe artificiale, mundet edhe ta rrafë.*

*Arushani prej kashte mund të duket si i gjallë.*

*Prandaj Zoki Poki e don më tepër se lodrat tjera.*

## EDHE ARUSHANI E KA GRIPIN

Zoki ishte i sëmurë prej gripit. Xha doktori tha se duhet të shtrihet në shtrat, në qoftë se don të shërrohet shpejt.

Por Zoki shtratin nuk e ka në qejf. E len në vetmi. Nëna shkon në punë, babai po ashtu shkon në punë e gjyshja pregatit drekë në kuzinë.

— Gjyshe, — bërtiti papandehur! — ma jep Arushanin të luaj.

Gjyshja i vjen pranë, por i bie ndërmend se duke luajtur me Arushanin zbulohet dhe mund të ftohet.

— Arushanin? — habitet. — Po a nuk të vjen keq për të, Zoki! Po të jetë me ty, edhe ai do të sëmuhet prej gripit.

Mendoi Zoki, mendoi dhe s'dijti ç'të thotë. Gjyshja shkoi në kuzinë e atij i bëhet edhe më rëndë kështu i vetmuar.

Përjashta binte shi dhe dritaret ishin të lagta.

— Gjyshe, — përsëri bërtet Zoki, — shpejt eja këtu!

Vjen gjyshja: — Ç'ke Zoki?

— Po a s'e din? Edhe Arushani është i sëmurë nga gripi!

— Si? — Habitet gjyshja dhe niset drejt Arushanit që ndodhej i hedhur në një qosh.

— Kha, kha, — kollet Zoki pas kurrizit të tij duke u shtirë me zë dhe duke thënë: — Dëgjon, Arushani kollet! Është ftohur!

— Po ç'të bëjmë, Zoki? — habitet gjyshja.

— Bjerma mua në shtrat të ngrohet, gjyshe. Dhe ashtu sëbashku do të shërrohemi.

— Mirë, — thotë gjyshja. — Por, edhe ilaçrat duhet t'i pini sëbashku. Arushani e dij se do t'i pijë, ai don të shërrohet, po ti? A do t'i pijsh?

Zoki mendohet.

— Përndryshe nuk do ta bie.

— Do t'i pij, — thotë Zoki dhe i zgjat duart kah Arushani.

Gjyshja ia len Arushanin në shtrat.

— Por, të dijsh, s'guxoni të zbuloheni. Dhe po të ftohet Arushani, do të vij dhe do ta marr.

Kështu tani Zoki dhe Arushani rrijnë të shtrirë në shtrat, të mbuluar gati deri te goja.

Zoki tani flet ngadalë me Arushanin dhe ia tërhek këmbët mos zbulohet, e gjyshja punon në kuzinë në qetësi.

## ZOKI SAKRIFIKON ÇDO GJE

Xha doktori plak erdhi ta vizitojë Zokin e sëmurë dhe tha: — Duhet t'ia analizojmë gjakun.

Dhe iu drejtua drejt tij: — Do të na lejosh që të të shpojmë pak, a po jo?

Zoki, kuptohet, s'kishte haber ç'do të thotë kjo, por që të mos dalë frikacak, thotë:

— Po... pse jo?

Dhe kështu e çuan Zokin në ambulancë. E çuan sëbashku me Arushanin, pasi s'dëshironte të ndahet prej tij.

Rrugës i fliste:

— Neve asgjë nuk na frikëson, a po jo Arushan? Të shohish se ç'gjë e lehtë është të shpuarit. Të kalon menjëherë.

Dhe derisa Zoki e shtërngonte Arushanin në krahëror, koka i lëvizte posht e përpjetë sikur i thoshte: ashtu është, ashtu.

Në ambulancë i priti një njeri i veshur me të bardha.

— O, — thotë, — ti je Zoki, ë? E ne për ty dëgjuam shumë gjëra.

— Ç'keni dëgjuar? — pyeti Zoki.

— Kemi dëgjuar, për shembull, se qenke trim i madh.

Por jo, s'ka kush që e mashtron Zokin. Ai e din se po e trimërojnë që të mos frikësohet nga të shpuarit. Jo, ky as që ka dëgjuar gjë për Zokin. Edhe gjyshja i thotë ashtu, kur i jep të pijë ato hape të idhta.

Por Zoki s'thotë gjë. Ai është gati çdo gjë të durojë, që xhaxhai i veshur me të bardha të mos mendojë se është vërtet frikacak.

— Tani Zoki, a do të jesh i urtë? — e pyeti xhaxhai.

— Po, unë jam i urtë!

— Shkëlqyeshëm! — thotë xhaxhai. — Tani, Zoki, do të shpojmë pak me këtë gjilpërë në njërin gisht të dorës. Prandaj do të më thuash cili gisht është ngucakeq dhe i padëgjuashëm.

— Pse?

— Atë do ta shpojmë! Për dënim. Le ta dijë se edhe ti mund ta dënosh atë që është i padëgjueshëm. Edhepse është i yti.

— Prit, të mendoj pak, xhaxha:

Dhe Zoki filloi të mendojë. I shikon të gjithë gishtërinjtë, por s'mund të vendosë. I vinte keq për të gjithë.

— Jo, xhaxha, të gjithë gishtërinjtë e mij janë të urtë, — thotë ai. Nuk ta jap asnjërin që ta shposh.

— Po a s'je trim ti, bre Zoki?

— Unë jam trim xhaxha, por gishtërinjtë e mi janë të urtë dhe të mirë. Nuk dua që të m'i shëmtoni.

Xhaxhai mendohet.

— Atëhere do ta shpojmë Arushanin tënd të urtë e të bukur, apo jo? Patjetër duhet të shpoj dikend, që të shërrohesh ti, Zoki.

— Patjetër?

— Patjetër.

— Po pse pikërisht Arushanin?

— Po ti nuk na jep gishtat. E Arushani i mjerë, edhepse është më i mirë se gishtërinjtë e tu, është i detyruar të sakrifikojë për ty. A po sheh se ç'je ti Zoki! Nuk të vjen keq për miqtë!

— Më vjen keq, si jo. Neve shumë mirë kalojmë e luajmë me Arushanin. Por, xhaxha, a do të dhemb prej gjilpërës shumë?

— Po, atij do t'i dhemb shumë, pasi është Arushan. Dhe do të të idhërohet që e tradhëtove. E ndoshta do të fshihet diku, sidomos tani, që të mos jetë me ty.

Zoki e shikon xhaxhain duke mos u besuar fjalëve dhe pas pak ia zgjati dorën! E ai shumë shpejt e shpoi pak dhe çdo gjë mbaroi.

— Vetëm kaq? — pyeti Zoki i befasuar.

— Vetëm kaq; — thotë xhaxhai dhe qesh.

Mirëpo, duke shkuar në shtëpi, Zoki ia tregon gishtin e shpuar Arushanit dhe i thotë:

— Shiko, mua më shpuan në vend që të të shpojnë ty! Tani kij kujdes mos të humbish kund se përndryshe do t'u them të ta shpojnë gishtin për dënim! Të dijsh — unë bëra sakrificë për ty! Mos harro!

## Ç'KA ËSHTË QESHARAKE

Shumë gjëra në botë janë qesharake.

Të pëlcasish nga të qeshurit!

Derisa jashtë bie borë papra, Linda dhe Zoki shikojnë nga dritarja. Linda thotë:

— Sa qesharake është bora, Zoki! — dhe duke i fryrë faqet, ia fillon: Hahaha — hihihi!

— Iha, vërtetë është qesharake, — e përmban Zokin dhe qesh: Hahaha, hihihi! Mandej e fryn faqet si Linda dhe qesh me zor:

— Hohoho, hohoho!

Por Linda s'don të ngelë pas!

— Shiko Zoki, — thotë ajo — sa qesharake është kjo fëmijë! Skikoe! Hahaha, hahaha!

— Hahahe, hahahe, vërtetë qenka për të qeshur! — qesh Zoki dhe që të dallohet, vazhdon: Huhuhu!

— Po kjo pema, Zoki! Hahaha, hehehe!...

— Hahaha, hohoho, huhuhu! — Faqet e Zokit u bënë për të plasur! Linda tani nuk mund të përmbahet. Ajo tani as nuk mund të marrë frymë nga të qeshurit.

— Zo ... Zoki, Zo ... Zoki, klithte ajo! — Hahaha, hihihi!

Tani edhe Zokit e gjithë kjo e qeshur iu bë qesharake. E shikon Lindën dhe të qeshurit e kaplon si breshëri.

— Më thuaj ... ç'të shtyri tani të qeshish, Lindë! Huhuhu, hihihi!

— Mua më shty ... shtyri të qesh ajo: Hahaha e huhuhu!

— E mua ajo HAHAHA-ja jote! Ohoho!

— Po ajo hohoja ... ç'është ... mandej ç'është qesharake! Të mjerët ne, Zoki.

Tani Linda përdridhet, por as Zoki nuk i mbetet pas. Me stomakun ndër duar, ia filluan gazit pa pushuar. Dhe që të dalë e gjithë kjo tollovi edhe më qesharake, Zoki qeshej kështu:

— Hahihihooooo, huhuhuhaaaa!

E Linda, thuaje pa frymë, i bashkohej:

— Hehuha!

O, vërtetë, sa gjëra qesharake paska në këtë botë!

Shkurt, mund të pëlcasish nga të qeshurit. Vetëm po pate dëshirë.

## KUR ERDHI VJETI I RI

Një herë në mot vjen Viti i ri.

Këtë gjë e dijnë të gjithë fëmijët. Këtë gjë e din edhe Zoki Poki. Mirëpo ai din edhe diçka tjetër: prindërit kanë thënë që me rastin e kësaj feste dimërore t'ia plotësojnë çdo dëshirë.

Prandaj Zoki Poki ishte tepër i gëzuar.

I ftoi fëmijët e ndërtesës dhe sëbashku e stolisën bredhin e bukur, që e patën vendosur në dhomën e madhe të Zokit. Baballarët u kishin prurë shumë lodra, karamele, figura dhe zbukurime tjera.

Në mes të këtye zbukurimeve dallohej figura e Gjyshit Dimër prej çokolate që vocrrakët e vendosën në krye të vendit.

Kur çdo gjë ishte gati, vocrrakët shkuan nëpër shtëpia duke e porositur Zokin që ta ruajë bredhin e stolisur, pasi daci i tij mund të bëjë gjithëçka. E nesër, pikërisht në ditën e parë të Vitit të ri,

vocrrakët do të vijnë përsëri dhe me këngë e vjersha të bukura do ta festojnë këtë ditë të gëzuar.

E, Zoki Poki detyrën e mori me seriozitetin më të madh.

Do ta ruajë bredhin si askush deri më sot. Detyra është detyrë. Sidomos kur këtë gjë ta ngarkojnë shokët, këtu s'ka fjalë, s'ke ku shkon!

Atë natë Zoki kërkoi që të flejë në dhomën e madhe, bashkë me bredhin e stolisur. Të tijt nuk deshtën, por lëshuan pe — ditë festë dhe çdo gjë me këtë rast i plotësohet.

Mirë.

Por kur të nesërmen erdhën vocrakët e shtëpisë panë se Gjyshit Dimër prej çokolate, që ishte i vendosur në krye të vendit, i mungonte njera këmbë!

Dhe filluan kokëçarjet.

Oli, që ishte i pari ndër të gjithë vocrrakët e ndertesës, iu afrua bredhit dhe e shikoi mirë e mirë Gjyshin Dimër.

Mandej me solemnitet tha:

— Këmba i është ngrënë. Por s'ka gjë.

— E ngrënë! — u habitën vocrraket për guximin e ndonjë vagabondi. — E ngrënë!

Oli iu këthye Zokit si vetëtima dhe i bërtiti:

— Prano!

— Prano! Prano! — thirrën të gjithë plot mllef.

Zoki edhe më parë ia kishte frikën Olit, pasi Oli ishte njëfarë vëzhguesi, e vëzhguesit dijnë të zbulojnë lloj lloj sekrete e tani u tremb edhe nga vocrrakët tjerë, u struk dhe tha:

— S'e kam ngrënë unë! Mos mendoni të më rrihni?

— Po kush, në mos ti? Na thuaj, a hyri dikush mbrëmë këtu?

Zoki mendoi pak dhe i dëshpëruar pëshpëriti:

— Hyri . . .

— Kush, kuuush? — këcyen fëmijët.

— Daci Figaro . . . — pëshpëriti Zoki, por ishte i sigurtë se do të qeshnin shokët. — Se maçokët nuk hanë çokolata!

Mirëpo Oli ishte i idhëruar dhe kurrkush s'pati guxim të qeshë.

— Pritni, — tha ai, — unë do ta zbuloj vjedhësin. Por, mjerë ai!

Të gjithë vocrrakët i besuan, pasi ai ishte më i miri në aradhën e vëzhguesve që i binte në fije shumë ngjarjeve.

U përkul Oli në dysheme dhe filloi të marrë erë.

Gjatë kohë s'foli gjë e vocrrakët pritnin gojëhapur. Ashtu duke marrë erë erdhi deri te bredhi. Dhe aty menjëherë qëndroi. Në duar pati diçka.

— Ç'gjete ashtu? — pyetën vocrrakët.

— Qime. Qime të zeza e të gjata. Qime si të ndonjë kafshe.

Të gjithë u trembën. Ç'kafshë, pra, paska ardhur mbrëmë këtu? Olit i shëndritnin sytë, por edhe ai fliste duke përshpëritur. Dukej shumë serioz dhe kryelartë që i gjeti gjurmat e vjedhësit. Dhe njeri nga vocrrakët mendoi:

— Mos janë këto qimet e Figaros?

Tani të gjithë u qetësuan. Me Figaron është lehtë të qërojnë hesapet, vetëm të mos jetë tjetërkush!

— E ti, Oli, — tha njëri nga vocrrakët duke qeshur, — po na bëhesh sikur i ke rënë në fije luanit.

Olin kjo e ofendoi dhe i idhëruar tha:

— Do t'ia tregoj qejfin atij maçori. Eshtrat do t'ia thyej pa mëshirë.

Dhe vrapoi pas tij.

Mirëpo, para se të dalë nga dhoma, u dëgjua zëri i Zoki Pokit:

— Mos, Oli ... Nuk është fajtor ... daci im ... Unë e hangra këmbën e Gjyshit Dimër!

*Babai dhe mëma janë dy krijesa që nuk mund t'i paramendosh të ndarë.*

*Babai është si vëllai më i madh e mëma si motra më e madhe.*

*Ata bashkë shkojnë në punë dhe bashkë kthehen prej pune.*

*Ata e duan njëri tjetrin, respektohen dhe e mbrojnë njëri tjetrin si të jenë dy fëmijë. E kjo vjen nga se ata nuk mund të mendojnë jetën pa njëri tjetrin.*

*Tani, kur të gjitha këto i kupton fëmija, ashtu si i ka kuptuar Zoki Poki, është fat i madh që babai dhe mëma e duan dhe e pranojnë në bashkësinë e bukur duke e ruajtur si gjënë më të çmuar që e kanë.*

*Zoki Poki gjithënjë don të jetë me ta.*

*Kur i sheh, ai kupton se si do të jetë edhe ai kur do të rritet shumë, shumë i madh.*

*E kjo gjë e gëzon.*

VIZATIMI

I ati i Zoki Pokit nuk është gjithnjë në shtëpi, por kur qëllon, ai gati tërë kohën ia kushton atij.

Sot ai i tregon si ngjyroset shtëpia e vizatuar.

Babai vizaton shtëpi — edhe Zoki vizaton shtëpi.

Mandej babai e ngjyros shtëpinë. Kulmin me ngjyrë të kuqe, muret e shtëpisë me të verdhë, dritaret me ngjyrë kafe, barin rreth shtëpisë me të gjelbërt e qiellin me ngjyrë të kaltërt.

Tani e ka radhën Zoki.

— A mund ta bëjsh? — e pyet babai.

— Mundem, — thotë Zoki.

Dhe e ngjyros — kulmin me të gjelbërt, muret me të kaltërt, qiellin me ngjyrë kafe, barin rreth shtëpisë me të zezë e dritaret me ngjyrë të verdhë.

— Jo, Zoki, — i thotë i jati. Muret dhe dritaret mund të ngjyrosen si të duash, por bari nuk mund të jetë asnjëherë i kuq, as qielli bojë kafe. Ose kulmi me ngjyrë të gjelbërt. Shikoe pak vizatimin tim dhe filloja përsëri.

Zoki e shikon vizatimin e të jatit dhe ia fillon.

Tani qielli është i kuq, kulmi i verdhë e bari rreth e qark bojë kafe.

Përsëri ia fillon një vizatimi të ri.

Tani qielli është i gjelbërt, bari i kaltërt e kulmi kësaj radhe është i kuq.

Ja edhe një herë — kulmi i kuq, qielli i kaltërt, por tani bari është i verdhë.

— Bari është i verdhë, vetëm kur është i thatë, bir, — i thotë i jati. — Bari ynë është i gjelbërt. Ngjyrose si duhet edhe atë dhe vizatimi do të jetë i gatshëm.

Por Zokit nuk i vizatohet më.

— Baba, — thotë ai, — duke vizatuar unë ... bari u tha. A po jo? Le të mbesë i verdhë!

## NË KOPSHTIN ZOOLOGJIK

Nëna e mori Zokin dhe shkuan në kopshtin zoologjik. Tani më ai duhet të dijë si quhen disa shtazë.

— Zoki, ky është lejleku, — i tregon e ëma.

— Lejlek, — përsërit Zoki.

— E kjo është gjirafa!

— Gjirafa, — thotë edhe Zoki, e në vehte përshpërit: »Lejleku, gjirafa ...«

— Ja ariu, Zoki, — ia tregon prapë e ëma.

— Ariu. Domethënë lejleku, gjirafa, ariu ...

— Shiko këtë, ky është elefanti. A të pëlqen?

— Elefant. Nuk e di ... a më pëlqen. Lejleku, gjirafa, ariu, elefanti ...

— E kjo është dhelpra, Zoki, — thotë e ëma dhe e pyet: — A do t'i mbajsh mend, bir?

— Dhelpra, — thotë Zoki. — Po nënë. — Në vehte përshpërit sikur e përshpërit vjershën e mësuar: »Lejleku, gjirafa, ariu, elefanti, dhelpra . . .«

— Mjaft për sot, — thotë nëna. — Tani Zoki të përsërisim. Si quhej kjo shtazë? — Dhe ia drejton gishtin dhelprës, pranë së cilës qendronin.

— Zoki përsërit në vehte plot dëshpërim: »Lejleku, gjirafa, ariu, elefanti, dhelpra . . .« Por assesi nuk mund t'i fillojë emrat mbrapsht. Kjo i vinte shumë vështirë. Prandaj vrapon te lejleku dhe lehtë fillon të rënditë:

— Lejleku, gjirafa, ariu, elefanti, dhelpra.

Nëna kupton ku qëndron puna.

— Mirë, Zoki, — thotë ajo, — ndoshta kështu do të mbajsh në mend më lehtë. A nuk të ngjan lejleku si ombrella ime? E tani doreza e verdhë si këmbët e tia, e krahët e tia të bardha e përbëjnë ombrellën e hapur . . .

— I ngjan, — thotë Zoki, — E, gjirafa i ngjan bluzës tënde lara-lara.

— Po ariu?

— Ariu? — habitet Zoki. — Ariu le të jetë bunda jote, mirë?

— Mirë, Zoki. Po elefanti?

— Eleftanti i ngjan . . . i ngjan? . . . ibrikut tonë në shtëpi. Nuk është aqë i ngjajshëm, por s'ka gjë.

— Po dhelpra, Zoki, a nuk i ngjan Figaros?

— Po. Dhelpra le të jetë Figaro i ynë.

— Tani, Zoki, si quhej shtaza që është lara-lara si bluza ime?

— Gjirafa, — thotë Zoki.

— Mirë. Po ombrella ime ç'paraqet?

— Lejlekun! Këmbë të verdha e krahë të bardhë.

— Po Figaro, Zoki, kujt i përgjan Figaro i ynë?

— Ha, — qesh Zoki, — dhelprës, qe ku është!

— Po ky këtu, si quhet?

— Elefant. I ngjan ibrikut tonë. E ai atje është ariu.

— Shkëlqyeshëm, Zoki.

Pas kësaj nëna dhe Zoki u kthyen në shtëpi.

Mirëpo atje ia filluan kokëçarjet tjera.

Për shembull, Zoki thotë:

— Gjyshe, ma jep elefantin të pi ujë!

Ose: — Dhelpra jonë përpak desh e grisi lejlekun e mëmës.

Ose: — Mëma e xhveshi gjirafën dhe ariun.

Por ç'thonë të tjerët kur dëgjojnë bisedë të këtillë?

E kapin kokën me dorë, kuptohet!

## SECILIT SIPAS MERITËS

Është e djelë. Të gjithë janë në shtëpi — edhe babai, edhe nëna dhe, nënkuptohet, edhe gjyshja dhe Zoki.

Gjella zien mbi shporet dhe tërë dhoma është mbushur plot me erë që ta shton oreksin.

Derisa zien gjella e drekës të gjithë punojnë diçka. Babai, për shembull, bleu bukën, e pruri në shtëpi dhe e preu në copëza të holla, nëna bëri sallatë prej lakre dhe e rregulloi tavolinën për të ngrënë drekën. Gjyshja e shikonte gjellën dhe nuk i ndahej shporetit. Po Zoki ç'bënte?

Kjo dihet, edhe ai rrotullohej rreth shporetit, por pse?

Edhe kjo dihet! Ai vetëm e ngrente kapakun e tenxheresë ku zihej gjella. E ngrente, i mirrte erë dhe i mbyllte sytë nga kënaqësia e erës së këndëshme.

Dhe më në fund — dreka u bë.

Zoki ndër të parët i lau duart dhe, kuptohet, u ul i pari në tavolinë.

Mirëpo babai tha:

— Pritni pak! Të shohim kush ç'meritë ka për këtë drekë.

Gjyshja tha:

— Unë e pregatita drekën!

— Ti ke merituar të hash, — përfundoi babai dhe ia mbushi pjatën plot me gjellë e me një felë mishi të mirë.

Zokit i lëshoi goja lëng.

Nëna tha:

— Unë pastrova banesën, i lava enët, bëra sallatën dhe e rregullova talovinën.

— Edhe ti ke merituar të hash, — tha babai dhe ia mbushi pjatën me gjellë e me një copë mish të mirë.

Zoki tani është i detyruar të lëpihet dhe të gëlltitë atë që shihte.

— Unë, pra, — tha babai, — shkova në pazar, bleva gjithë çka duhej, prura bukë dhe e preva, mandej prura drutë. A kam merituar drekën?

— E ke merituar, — thanë gjyshja dhe nëna. Dhe babai e mbushi edhe pjatën e vet.

— Po ti Zoki, ç'bëre? — iu drejtua babai të birit.

— Unë? — u habit Zoki. — A thua edhe unë duhet të bëj diçka?

— Duhet, — thanë të gjithë.

— Unë ... unë ... — filloi Zoki dhe i friksuar se kështu s'ka të fitojë drekën, pa pritur u tha:

— Unë e ngrita kapakun e tenxheresë ...

— Kapakun? — tha babai, — kapakun? Ah ... Atëhere, Zoki, ty të takon vetëm kapaku i tenxheresë! Të qoftë!

## KUR DITA I KALON KOT

Njëherë nëna i bërtiti Zokit:

— Ku je deri tani, or badiavaxhi! Tërë ditën je përjashta dhe nuk don të punojsh gjë!

Zoki menjëherë u bë serioz dhe tha:

— Si s'dashkam të punoj! Po unë tërë ditën jam duke punuar. Të dijsh sa i lodhur jam!

— Ç'the! — tha e ëma, — tani do të shtiresh se të flihet që mos të të qortoj, a po jo?

— Jo, — tha Zoki dhe shikonte gishtërinjtë e këmbëve.

— Thuajmë atëhere se ç'ke punuar, biri im?

Mirëpo Zoki nuk donte të përgjigjet.

Nuk është ai aqë i marrë të thotë atë që për të rriturit nuk quhet punë.

E ai, tërë kohën, ah, të dini si punonte! (Juve mund t'ju thuhet se keni për ta kuptuar). Ja:

E para: me mundime të mëdha i pastronte qershiat në gojën e tij.

E dyta: numëronte sa pendla ka gjeli i tij në tavan.

E treta: u përpoq ta fshehë hijen e tij pas një vozge para ndërtesës.

E katërta: e ndiqte kolonën e hatashme të milingonave që e hetoi duke kaluar nëpër shkallë.

E pesta: mendonte sa lugë supë do të ketë në pjatën që duhet ta hajë patjetër në drekë.

E gjashta: matej me litar që të shohë sa do të rritej pas një jave.

E shtata: i pastronte xhepat e të jatit prej kokrrave të leblebiave të harruara.

A thua, pak janë të gjitha këto?

## PSE QAN ZOKI

Kur i thotë nëna Zokit:

— Bjermë, biro, një gotë ujë!

Ai i përgjigjet: — S'dua!

— Pse, birë, — e pyet nëna, — a nuk më don ti mua?

— Jo, — thotë Zoki, — nuk të dua.

Kur i thotë nëna Zokit:

— Ndihmoi bir, gjyshes!

Ai përgjigjet: — S'dua!

— Pse biro? — e pyet nëna.

— Nuk të dua!

Kur i thotë nëna Zokit:

— Shko biro dhe thirre nënën e Lindës! Dua t'i tregoj diçka!

Ai përgjigjet: — S'dua!

— Pse, biro? — e pyet nëna.

— Ashtu. Nuk të dua!

Kur i thotë nëna Zokit:

— Eja biro, të më ndihmosh t'i lajmë enët!

Zoki menjëherë përgjigjet: — Jo, nuk të dua! Nuk të dua!

Pasdreke nëna bëhej gati të dalë në shetitje.

— A do të më marrish me vehte, nënëzë? — pyet Zoki.

— Jo, — përgjigjet shkurt e ëma.

— Pse, moj nënëzë?

— Ashtu, — thotë e ëma, në formë të prerë. — Nuk të dua!

Atëhere Zoki fillon të qajë.

Dhe të gjithë që e shikojnë habiten: nga i erdhi kjo e qarë tani?

## PASTAT

Nëna e Zokit bëri pasta. Lara-lara me badema e çokolata përsipër.

Kur i shihte Zoki, diçka e xiglonte në stomak, mu si gjë e gjallë.

— Nënë, — lutej ai gjithënjë, — të marr edhe një, vetëm edhe një pastë të vocër?

Nëna buzëqeshte, por, kur i hodhi një sy enës ku i ruante pastat, pa se ishin të gjysmuara. U habit nëna, mori pastat dhe i vuri mbi dollap.

Por tani ç'do të bëjë Zoki! S'ka më pasta!

— Nënë, — pyet ai përsëri, — kur do t'i hamë pastat?

— Kur do të na vijnë mysafirët, — thotë nëna. — Ti mjaft hangre. Do të prishin, po hangre më tepër.

Por Zokit pastat nuk i bëjnë keq asnjëherë. Porsa t'i kujtohen pastat, atij i dhemb stomaku për to.

Më në fund erdhën mysafirët.

Ata sa po i xhvishnin kapotat, Zoki i pyeti:

— A hani ju pasta?

Mysafirët hynë në dhomë.

— Nëna ka bërë pasta të mira, — thotë Zoki dhe kështu ua ndërpret bisedën që prindërit sa po ia kishin filluar me mysafirët.

— Zoki, bëju i sjellshëm, — ia tërhek vërrejtjen gjyshja.

Zokit i prishet qejfi. Po s'kalon shumë e atij përsëri i bijnë ndërmend pastat. Por si t'ia fillojë bisedës për to?

I kthehet nënës:

— Nënë, — thotë — neve kemi mysafirë. A nuk do t'i gostitish me nga një pastë?

Mysafirët, si duket, kuptuan ku qëndron puna dhe filluan të qeshin.

E ëma i pruri pastat dhe filloi t'u ofrojë mysafirëve. Por Zokin e kalon, bën sikur s'e sheh.

— Nënë, po mua? — pyet Zoki dhe është gati të qajë.

— Po ti s'je mysafir, bre bir, — i thotë e ëma.

— Nuk jam mysafir, the? Po sikur të isha mysafir, do të më jepnje?

— Po, kuptohet, — thotë ajo, — po ti nuk je mysafir.

— S'jam, por do të bëhem, — thotë Zoki. — Ke për të parë!

Dhe del jashtë. Mysafirët e përcjellin me buzëqeshje. Pas pak dikush troket te dera. Nëna çel derën. Hyn Zoki.

— Mirë dita, — thotë ai. — Ju kam ardhur në gosti. A do të më qirasni me ndonjë pastë?

Nëna tani më s'ka kah t'ia mbajë, e fton dhe e ul te mysafirët dhe i ofron pasta.

Zoki e merr njerën pastë dhe pa e ngrënë atë të parën mendon në të dytën dhe e zgjat dorën.

— E, Zoki, bir, — thotë e ëma, — prit pak! Kështu nuk veprojnë mysafirët!

Por Zoki Poki s'është nga ata që nuk din të gjendet!

Ai tani thotë.

— Por unë nuk jam mysafir, moj nënë. Unë jam biri yt Zoki!

## BALONI

Balonat janë lodra të bukura. Sidomos kur dikush ta bjen si dhuratë.

Këtë gjë e ndjeu Zoki Poki në ditëlindjen e tij.

Në emrin e tij postieri pruri një pako. E ëma e hapi dhe prej saj doli një balon i bukur me ngjyrë të verdhë.

— Balonin ta ka dërguar tezja dhe të uron ditëlindjen, — tha gjyshja duke e lexuar letrën.

Zoki gëzohet shumë.

E fryri balonin, ia lidhi grykën me pe dhe e lëshoi nëpër dhomë.

Baloni është i lehtë si penda, e porsa e prek me dorë ai këcen lart e më lart — deri te tavani!

E kur ia zgjidh grykën, buçet! Po, buçet nëpër ajr e fishkëllon si bilbili.

Dhe si mos t'i duash balonat!

Tërë pasdreken Zoki Poki priti mysafirë.

Nëna dhe gjyshja i qiras e i jati bisedon me ta kurse Zoki vetëm i numëron peshqeshet.

Ç'nuk i sollën! Nuk mund të numërohen. Nuk mund të përshkruhen.

Më në fund kjo s'është aqë e rëndësishme. Pasi baloni i verdhë i mbeti Zokit dhurata më e mirë. Baloni i madh i tezes.

Në mbrëmje erdhi edhe xhaxhai i Zokit.

Derisa të tjerët përshëndeteshin, Zoki ia shikonte duart. Por ato ishin të zbrazta.

Eh, çfarë fatkeqësie! Ç'i paska ngjarë xhaxhait kështu të vijë pa i blerë gjëkafshë!

Dhe që t'i tregojë se ka harruar t'i blejë dhuratë, Zoki tha:

— Shiko xhaxha, tezja ma dërgoi këtë balon të verdhë, bile me anë të postës!

— O, — tha xhaxhai, dhe u pa se nuk i erdhi mirë. — Unë pra, mendova se s'ke balon ...

— Dij edhe ta fryj, — tha Zoki, — shiko!

Vraponte Zoki nëpër dhomë e frynte balonin dhe mandej ia lëshonte frymën pak dhe ia lidhte grykën ashtu në shpejtësi, vetëm e vetëm t'i tregojë disi se ai edhe pa dhuratën e tij po zbavitet mirë dhe se aspak nuk i ka ardhur keq që nuk i ka prurë gjëkafshë. Kështu le të shohi!

Mirëpo në një çast bëri një — paaf! — Dhe baloni shkoi.

Zoki mbeti gojëhapur. Dhe kur e mblodhi vehten, filloi të bërtasë:

— Balonin, balonin e dua, balonin e dua!

Ishte gati që të shtrihej e të tërhiqej rrëshqanas nëpër dysheme nga dëshpërimi për fatkeqësinë që i ngjau.

Të gjithë u mblodhën ta ngushëllojnë. Por për Zokin asnjë fjalë s'pati rëndësi. Ai e don balonin e verdhë e kurrgjë tjetër.

Xhaxhai atëhere e ngriti nga dyshemeja, ia fshiu lotët dhe duke qeshur i tha:

— Hajde Zoki, mjaft qave. Shiko pak këtej!

Zoki në fillim e çeli njërin sy e mandej tjetrin. Xhaxhai nxirrte diçka nga xhepi. A thua ç'do të nxjerrë? Tani më Zoki i çeli të dy sytë. Çfarë? Balon?

— Po.

Dhe xhaxhai i kishte prurë balon. Të kaltërt dhe më të mirë se ai i verdhi që i plasi.

Zoki i fshiu lotët dhe iu hodh në qafë xhaxhait të dashur!

## UDHËTIMI I GJATË

Nuk e dini ju se ç'dëshirë të madhe ka Zoki për të udhëtuar?

Çdo mëngjes shkon ai tek autobusat dhe kamionat që qëndrojnë pranë rrugës, i shikon, ua hap dyert, flet me autistët, hyn nëpër kabinat dhe vizaton vija të drejta dhe vija të shtrembta mbi dyert e mëdha plot me pluhur të këtyre automjeteve.

Një ditë ai u nis në një rrugë të largët plot ngjarje e befasira.

Dhe ta dini, kjo ngjau kur Zoki Poki mësoi të shkruajë emrin.

Udhëtonte ashtu Zoki prej një qyteti të vogël në një fshat të madh, mandej buzë një lumi të gjërë e deri te një det‘i gjatë, erdhi në një rrugë të ngushtë, mandej doli në një bulevard të vogël, më tutje pa një mal të ulët e hypi mbi një fushë të lartë dhe gjithënjë kështu udhëtonte e udhëtonte nëpër tërë, nëpër tërë botën...

Udhëtonte ditë e natë edhe kur rreth e qark tij frynte erë dhe i mbulonte rrugët me pluhur, edhe kur e rreshkte dielli, edhe kur e pickonte acari. Motori punonte papra e Zoki s'luante prej vendit — qëndronte në të njejtin vend dhe shikonte ç'ngjet rreth e qark tij, ashtu duke heshtur e pa lëshuar asnjë fjalë!

Kështu ai e kaloi njerën anë të kësaj bote të gjërë që është mjaft për një fëmijë! — Dhe kur dëshiroi të shkojë më tutje, autisti e ndaloi kamionin, e përplasi derën e kabinës dhe duke ia lëshuar ujin me anë të zorrës prej gome, filloi ta lajë kamionin e fëlliqur.

Kjo gjë e tmerroi!

Pasi pikërisht nga ky shkak u ndërpre udhëtimi më i largët, udhëtimi me plot befasira e përjetime.

Por, mos u habitni shumë!

Dhe mos t'ju dhimbset Zoki Poki i famshëm!

Pse as ai vetë nuk din gjë për këtë udhëtim të largët.

Derisa ai rrin në shtëpi, në vend të tij udhëton emri i tij, që ai e shënoi në derën me pluhur të kamionit të madh.

## QERSHIA MAGJIKE

Një dite të bukur Zoki, i jati, e ëma dhe gjyshja shkuan me autobus në skaj të qytetit që të vizitojnë një mik të tyre.

Kur i pa, miku u gëzua tepër dhe i ftoi të hyjnë në shtëpinë e tij të bukur, që ishte vetëm me një kat, pasi këtu familjet nuk jetojnë nëpër shtëpia me shumë kate si në qendër të qytetit.

Por asnjëri s'deshti të hyjë brenda, pasi në kopshtin rreth e qark shtëpisë ishte aqë bukur, freskët sa që askujt nuk i binte në mend të hyjë nëpër dhoma të shtëpisë.

Zokit gjithëçka i pëlqeu. Ai filloi të vrapojë nëpër kopshtin e gjërë dhe, për të habitur, asnjëri nuk e qortoi ashtu si ngjan kur vrapon nëpër rrugët e gjëra të qytetit.

Filloi të bërtasë me zë të lartë, të kërcejë dhe të shikojë çdo fije bari e kurrkush nuk i bëri zë dhe nuk iu drejtua t'i thotë se s'guxon të veprojë ashtu.

Vend i çuditshëm!

Dhe kjo mjaftoi që Zoki të jetë i lumtur.

Mirëpo nuk mbeti me kaqë.

Miku e kapi për dore dhe të dy shkuan pas shtëpie. Atje kishte shumë pemë. Qershiat ishin të pjekura mirë dhe ashtu të kuqe qëndronin të lëvarura nëpër degë.

E dij, këto janë qershia, a po jo? — tha Zoki; për herë të parë po shihte se si rriten qershiat.

Miku e ngriti ndër duar dhe kështu sëbashku filluan të mbledhin kokrra në një pjatë.

Mandej Zoki edhe vetë këputi një kokërr qershie dhe gjatë kohë e mbajti ndër duar, ashtu me kujdes dhe butësi sikur të kishte patur një zogëzë. I vinte keq ta hajë.

E shikonte, e shikonte në pëllëmbën e dorës dhe pikërisht pasi e shikoi kaqë kohë e me një kujdes të posaçëm, ajo ia bëri të mundur të zbulojë shumë gjëra.

Së pari zbuloi se ajo është qershi e bukur dhe e kuqe, me trup të rrumbullakët dhe të lëmuar.

Ia studjoi edhe bishtin e gjatë e të gjelbërt, që i ngjante dorëzës së ombrellës.

Dhe sikur të kishte kuptuar për të parën herë, tha:

— Nënë, kjo është qershi! Baba, kjo është qershi! Gjyshe kjo është qershi!

Dhe e dinte se këtë që e zbuloi tani, s'ka për ta harruar kurrë!

Pas asaj filloi loja.

E afroi qershinë te goja me bishtin e saj të gjatë dhe për habi! — Ajo i ngjante shtëmbës së vogël.

Thirri:

— Nëno, kjo është shtëmbë! Baba, kjo është shtëmbë, gjyshe, kjo është shtëmbë!

Më vonë qershia nuk ishte më shtëmbë.

Zoki e shtiu kokrrën në gojë e bishtin e mbante përjashta. Tani kjo u bë bilbil!

Vrapoi ai nëpër oborr duke bërë:

— Fiu, fi — fiu, fi!

Kur ia këputi bishtin, qershia u bë kokërr e kuqe prej qelqi, më e bukura që kishte parë deri më sot.

— Gjyshe, baba, nëno, — thërriti ai — kjo është gogël prej qelqi. Gogla më e bukur! Tani ai habitej edhe me vetvehten për sa gjëra që i zbuloi me anë të një qershie.

Më në fund, kur e hangri qershinë dhe e nxorri faren, zbuloi se ajo qenka edhe shumë e shijshme për të ngrënë.

— Ah, — tha Zoki, — kjo qershi qenka magjike!

Gjatë kohë ndihej i lumtur nga kjo që nuk spjegohej, aqë i lumtur, sa që i dukej se është i aftë të bëjë gjithçka.

Kjo qe e vërtetë: qershia ishte magjike. Ajo i tregoi një fëmije se, sipas dëshirës, mund të shndërrohet në çka të dojë.

Të rriturve që e shikuan këtë lojë të çuditëshme, u tregoi se si një fëmijë mund të jetë i lum-

tur edhe vetëm me një. kokërr qershi. Por vetëm atëhere kur din ta shikojë ashtu që ajo të dojë të jetë magjike.

Dhe tani thoni se Zoki Poki nuk ka dijtur ta shikojë si duhet!

## Ç'FARË VERE!

Duhet përmendur ajo verë. Pasi ajo nuk ishte verë e rëndomtë. Ajo ishte vera e Zokit.

E përcollën Zokin, vetë në verime.

Nuk do të besoni?

Pse të mos besoni! E përcollën dhe shkoi së-bashku me fëmijët e lagjes, një grup i madh fëmijësh që shkonin në verime buzë liqenit. Kuptohet, me ta shkuan edhe edukatorët, por Zoki s'çante kokën për ta. Le të kujdesohen ata për të! Në qoftë se do t'i vijë diçka në majë të hundës, do t'i gjejë ai çare kokës!

Me prindërit dhe gjyshen që e puthte papra, u përshëndet si në ëndër.

Mendjen e kishte te liqeni dhe të larit pa shkumbën e sapunit e më tepër mendonte në atë se do të bëjë çka të dojë.

E, në të vërtetë, doli diçka e ngjajshme, por jo ashtu si mendonte Zoki Poki.

Për shembull mund të lahej, por vetëm në praninë e edukatorit. Dhe aty ku është i cekët, — këtij i thonë notim!

Liqeni ishte i bukur, por ç'të duhet kur nuk mund t'i dalish anembanë!

Shokët ishin të mirë, shtretërit të butë, por ç'i do të gjitha këto, kur duhej në kohën e caktuar të çohej, të hajë dhe të flejë!

E, edhe kjo e flejtur!

Ç'kokëçarje!

Por, mos harroni edhe këtë: Zoki Poki ishte i vetëm, pa njerëzit e shtëpisë dhe kjo, të paktën, ishte diçka!

Nga ana tjetër — s'kishte kujt t'i ankohej;

as t'i idhërohej;

mandej i mbetej që të interesohet vetë për vehten e tij. Kjo ishte edhe mirë edhe keq: në qoftë se gabon, vetë është fajtor!

E ç'duhet bërë në këtë rast?

Zoki Pokit jeta iu bë e rëndë.

Dëshiroi që të shkojë edhe në shtëpi.

Mirëpo kaloi dita, kaluan dy ditë dhe punët sikur filluan të ndërrohen. Zoki Poki filloi të kuptojë diçka që është mjaft e rëndësishme.

Ja për shembull, mendoi ai: edukatorët duken të rreptë pasi kujdesohen për fëmijët dhe kanë frikë mos u ngjet diçka e keqe derisa janë larg familjes. Ç'kishim për të bërë ne po të na lënë vetëm? Do të laheshim ... Mirë. Por do të laheshim tërë ditën. E shumë fëmijë nuk dinë të notojnë ... Në këtë rast do të kishte gjasa të padëshiruara. Shikon? Mandej do të rreziteshim ... po sikur të mos rreziteshim

dalngadalë si na mësonin edukatorët, do të na ishte djegur lëkura. Mandej edhe me gjumin: edukatorët na thonë se duke flejtur fëmijët rriten ... Kush e din këtë gjë, por në qoftë se është kështu — atëherë mirë. Mandej... ç'kemi tjetër? Po, duhet gjellën t'a hamë deri në fund... Edhe kjo është mirë për ne por s'na vjen mirë ta pranojmë. E dyta ... ç'kemi për të dytën?

Mendon Zoki Poki dhe i përmend të gjitha ngjarjet e jetës këtu dhe kur i shoshit të gjitha këto, lehtësohet. Me të vërtetë këtu ka shumë gjëra të papëlqyera, por prapseprapë, këtu është shumë bukur. Duhet vetëm t'i përjetosh të gjitha.

Dhe kështu filloi pushimi veror, më besoni. E Zoki Poki i gjeti anët e mira, gëzimet.

I çel sytë në mëngjes — bie buria:

— Tra-ta-tuu, tra-ta-tuu!

Zoki mendoi: »Sa bukur bie buria! Ku do ta gjej burinë tjetër herë që të më zgjojë?«

Mandej vrapon me fëmijët tjerë drejt çeshmeve në lendinë dhe lahet me ujët e ftohtë, stërpiket me shokët dhe thotë: »Ej, ç'kënaqësi! Ku mund ta gjejmë këtë në shtëpi!«

Në lojën e mëngjesit bën gara me shokët, i han pjatat me gjellë, edukatori e lëvdëron.

Në plazhë shkon me shokë dhe sëbashku me fëmijët tjerë dhe edukatorin hyjnë në ujë dhe mëson të notojë.

Në mbrëmje flen si qingji, pse, nënë moj — tërë dita i ka kaluar duke bërë gara! Kush mund të durojë pa gjumë!

Gjumi është i ëmbël dhe dëshira për ditën e nesërme është e madhe. Valët shushurojnë, gjinkallat këndojnë e degët hidhen e përdridhen nënë dritën e hënës.

Dhe i etshëm për befasira, gëzohet për çdo gjë të re që sheh e që nuk i ka te shtëpia. Zoki Poki mendon:

»Ku do ta gjej unë këtë mrekulli! Oh, ç'verë e këndëshme!«

Kuptohet! Verë e bukur! Verë e këndëshme!

Plot befasira. Verë që s'përsëdytet më.

Me plot sekrete të vogla dhe të mëdha. Duhet vetëm të çfaqish dëshirën dhe t'i zbulojsh.

Por çdo gjë spegohet dhe bëhet e qartë e nuk harrohet: kjo ishte vera e Zoki Pokit.

Këtu s'ka ç'të thuash. Kjo është e qartë!

## ZBULIME

Zoki Poki u kthye nga verimi.

Derisa erdhi në shtëpi, ai vraponte nëpër rrugë, nëpër shkallë dhe ashtu duke vrapuar hyri në dhomë.

I hodhi teshat, qëndroi pak i habitur, mandej doli jashtë dhe zbriti e doli përpara ndërtesës.

Aty qëndroi dhe pas pak filloi të vijë në vehte.

Ishte mesditë dhe rruga pushonte në nxehtësinë e madhe. Zoki e pa Lindën duke u këthyer nga kopshtorja.

Edhepse e ëma e mbante përdore, ajo iu përvodh dhe vrapoi kah Zoki. Por në një çast, mu para tij, sikur e ndaloi dikush, kur tha:

— O, Zo . . . Zoran . . .

Zoki u habit. Prej kur më ai nuk është për Lindën Zoki Poki!

— Pse më the ashtu? — pyeti ai duke u habitur edhe më fort.

Por në vend të përgjigjes, Linda i tha:

— A erdhe Zo . . . Zoran?

— Erdha, — tha Zoki, duke mos u besuar veshëve, — a do të luajmë mandej?

Linda e shikonte gëzueshëm. Por Zoki Poki pa diçka më të madhe se kjo. Ajo tani e shikon ndryshe, diçka si më të madh se më parë dhe nga kjo ndjeu se nuk e ka deng që të luajnë sëbashku. Ç'mund të jetë kjo, mendonte Zoki, që po më bën tjetër?

Duke vrapuar u këthye në shtëpi dhe kur e pa të jatin, nënën dhe gjyshen, diktoi të njejtën gjë që e pa në sytë e Lindës. Ata e shikonin të ngashëryer dhe plot habi, për ndryshimet që i shihnin tek ai.

— Linda më quajti Zoran, — tha dhe qeshi e mandej pyeti: — Pse më shikoni kështu?

— Ke ndryshuar, Zoran, — tha i jati.

— Je rritë, biro, — tha e ëma.

— O, sa më qenke rritur, Zoki im i dashur! — tha edhe gjyshja.

Zoki filloi të vrapojë nëpër dhomat e shtëpisë dhe kur i mblodhi të gjitha fjalët që ndjeu në kokë, qëndroi.

Tani çdo gjë iu bë e qartë.

Dalngadalë shkoi në qilar dhe e gjeti atë copë litar, me të cilën më parë matej çdo javë.

E zgjati që nga thembrat e këmbëve përpjetë deri në majë të kokës dhe u habit edhe më tepër: Ishte dy gishtërinj e gjysëm më i gjatë se më parë!

Nënë, moj nënë!

Pastaj prapë filloi të vrapojë si pa krye nga gëzimi që ia kaploi trupin: e arrinte bibliotekën e lartë; me gisht e arrinte kornizën e fotografisë, vetëm pak të ngrihet në majë të gishtërinjve e mund të shikonte lehtë që nga dritarja, e dorëzat e dyerve tani më mund t'i hapte shumë lehtë ... lehtë sikur i hap babai.

Dhe kur i zbuloi të gjitha këto, hyri në dhomën ku ishin prindërit e tij. Duke mos menduar më për kurrgjë, i gëzuar dhe i lumtur, bërtiti:

— Po, unë qenkam rritë! U bëra i madh! Gjyshe, nënë, baba, unë ... unë jam i madh!

Ata e shikonin me sy të gëzuar e buzëqeshje, e gjyshja i fshiu edhe lotët e gëzimit.

*Pse nuk ka më tregime tjera për Zoki Pokin?*

*E patë edhe vetë: nuk ekziston më ndonjë Zoki Poki! Prandaj s'ka tregime më për të!*

*Ai që është, është vetëm një vocrrak që e ka emrin Zoran. Një vocrrak që rritet, rritet e rritet dhe një ditë do të bëhet burrë!*

*Pra, le të jetë me fat të rriturit e tij!*

